## Vlera e muajit Muharrem

Falënderimi i takon Allahut [subhanehu ve teala], Zotit të botëve, ndërsa paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] familjen dhe shokët e tij.

Muaji Muharrem është muaj i madh dhe i begatshëm, është edhe muaji i parë i vitit hënorë (Hixhrij) dhe po ashtu njëri prej muajve Hurum (të ndaluar për luftë) për të cilët Allahu [subhanehu ve teala] ka thënë:

*"Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas hënës), ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata katër muaj. Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata juve pa dallim, e dine se Allahu është me ata që ruhen (të këqijave)."* [Et-tevbe, 36]

Transmetohet nga Ebu Hurejre se Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

*"Viti i ka dymbëdhjetë muaj prej tyre katër të shenjtë, tre të njëpasnjëshëm Dhul Ka'de, Dhul Hixhe, Muharrem. Kurse muaji Rexheb mes muajit Xhumadel-uhra dhe Sha'ban."* [1]

Muaji Muharrem është quajtur me këtë emër për arsye të qenies së tij Muharrem (i ndaluar) dhe përforcimit për ndalimin e tij. Këtë e argumenton fjala e Allahut xh.sh. ku thotë:

*"Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj (në ata katër muaj)!"* [Et-tevbe, 36]

Që donë të thotë se në këta muaj mëkati është më i madh se sa në muajt tjerë, por natyrisht që edhe shpërblimi është më i madh.

---

[1] Transmeton Buhariu me nr: 2958.

Thotë Katade për fjalën e Allahut [subhanehu ve teala]: *"Pra mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj)"*: Mëkati në këta katër muaj është barrë më e madhe edhe pse padrejtësia dhe mëkati në çdo kohë janë të mëdha. Mirëpo, Allahu [subhanehu ve teala] madhëron prej çështjeve të Tij çfarë të dojë. Gjithashtu thotë: *"Allahu zgjedh nga krijesat çfarë të dojë"*, ka zgjedhur prej melekëve dhe njerëzve të Dërguar, ka zgjedhur prej fjalëve përmendjen e Tij, ka zgjedhur prej tokës xhami, ka zgjedhur prej muajve muajin Ramazan dhe muajt Hurum, ka zgjedhur prej ditëve ditën e xhuma, ka zgjedhur prej netëve natën e madhe të Kadrit. Andaj, madhëroje atë që e ka madhëruar Allahu [subhanehu ve teala]. Prandaj e madhërojnë atë që e ka madhëruar Allahu të zotët e kujtesësë dhe mendjes".[2]

## *Vlera e agjërimit nafile në muajin Muharrem*

Transmetohet nga Ebu hurejre [radijallahu anhu] se Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë:

*"Agjërimi më i vlefshëm pas agjërimit të ramazanit është agjërimi i muajit Muharrem."*[3]

Është vërtetuar nga Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] se nuk ka agjëruar asnjë muaj të plotë përveç Ramazanit, mirëpo nga hadithi kuptohet nxitja për shtimin e agjërimit gjatë muajit Muharrem e jo tërë muajin. Po ashtu është vërtetuar nga Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] se ka shtuar agjërimin në muajin Sha'ban e ndoshta nuk është inspiruar Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] për vlerën e muajit Muharrem përveç në fund të jetës së tij.[4]

- **Allahu zgjedh çfarë të dojë prej vendit dhe kohës:**

[2] Tefsiri i Ibën Kethirit Allahu e mëshiroftë. Tefsiri i sures Et-Tevbe ajeti 36.
[3] Transmeton Muslimi me nr: 1972.
[4] Sqarimi i Imam Neveviut, Allahu e mëshiroftë, në Sahihu Muslim.

Thotë El-Izz bin Abduss-Selami Allahu e mëshiroftë: “Vlera e vendeve dhe kohërave është në dy mënyra:

**E Para:** Vlerë e dunjasë, dhe

**E Dyta:** Vlerë fetare që Allahu [subhanehu ve teala] begaton robërit e Tij me vlerën e shpërblimit të punuesve, si vlera e agjërimit të Ramazanit është më e madhe se sa vlera e muajve tjerë. E kështu dita e Ashureve, vlera e tyre është kthyese në bamirësinë e Allahut të lartësuar ndaj robërve të Tij.”[5]

*E paqja dhe mëshira qofshin për Pejgamberin tonë Muhamedin dhe mbi familjen dhe tërë shokët e tij.*

[5] Kavaidul Ahkam 1/38